*Në emër të Allahut, Mëshiruesit, të Gjithëmëshirshmit!*

## 20 LUTJE NGA KUR'ANI FAMËLARTË

**E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua.** (2:186)

1. … “Zoti ynë na jep të mira në këtë jetë, të mira edhe në botën tjetër, dhe na ruaj prej dënimit me zjarr!” (2:201)

2. …”Zoti ynë! na dhuro durim! na i përforco këmbët tona dhe na ndihmo kundër pabesimtarëve!” (2:250)

3. … “Zoti ynë, mos na dëno nëse harrojmë ose gabojmë!”… (2:286)

4. … “Zoti ynë, mos na ngarko neve barrë të rëndë siç i ngarkove ata para nesh!”… (2:286)

5. …” Dhe Zoti ynë, mos na ngarko me atë për të cilën nuk kemi fuqi! Na i shlyej mëkatet, na i mbulo të këqijat, na mëshiro. Ti je Mbrojtësi ynë, na ndihmo kundër popullit pabesimtar!” (2:286)

6. …”Zoti ynë, ne i bëmë të padrejtë (i dëmtuam) vetvetes sonë, në qoftë se nuk na falë dhe nuk na mëshiron, ne me siguri do të jemi prej të shkatërruarve!” (7:23)

7. …”Zoti ynë mos na bë neve me mizorët!” (7:47)

8. …” Zoti ynë ka përfshirë me diturinë e vet çdo send, ne ju kemi mbështetur All-llahut. Zoti ynë, vendos mes nesh dhe mes popullit tonë gjykimin tënd të drejtë, se Ti je më i miri gjykatës.” (7:89)

9. … “ Zoti ynë, na dhuro durim dhe na bën të vdesim muslimanë!” (7:126)

10. …” All-llahut iu kemi mbështetur, Zoti ynë, mos i mundëso popullit mizor të na sprovojë! Dhe me mëshirën tënde, na shpëto prej popullit jobesimtarë! “ (10:85-86)

11. “O Zoti im! Më bën mua nga ata që falin namazin, e edhe prej pasardhësve të mi dhe pranoje lutjen time o Zoti ynë!” (14:40)

12. “Zoti ynë! Më fal (gabimet) mua edhe prindërve të mi, fali

edhe të gjithë besimtarët ditën kur jepet llogaria.” (14:41)

13. … “O Zoti ynë, na dhuro nga ana Jote mëshirë dhe na përgatit udhëzim të drejtë në tërë çështjen tonë!” (18:10)

14. … “O Zoti ynë, ne besuam, prandaj na falë dhe na mëshiro, se Ti je më i miri i mëshiruesve!” (23:109)

15. … “Zoti ynë, na bën që të jemi të gëzuar me (punën) e grave tona dhe pasardhësve tanë, e neve na bën shembull për të devotshmit” (25:74)

16. “Zoti ynë, falna neve dhe vëllezërit tanë që para nesh u pajisën me besim dhe mos lejo në zemrat tona farë urrejtjeje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë Ti je i butë, mëshirues!” (59:10)

17. …” Zoti ynë, vetëm Ty të jemi mbështetur, vetëm nga Ti jemi të kthyer dhe vetëm te Ti është e ardhmja! “ (60”4)

18. “Zoti ynë, mos na bën sprovë në duar të atyre që nuk besuan dhe falna, Zoti ynë, Ti je ngadhënjyesi, i urti.” (60:5)

19. …” Zoti ynë, vazhdona dritën tonë, falna neve. Vërtet, Ti je i plotfuqishëm për çdo send “ (66:8)

20. “Zoti im, më falë mua dhe prindërit e mi, dhe ata që hynë në shtëpinë time, duke qenë besimtarë, edhe besimtarët e besimtaret, ndërsa jobesimtarëve mos u shto tjetër, vetëm dëshpërim” (71:28)

rik@muslim.com

*Pasi të lexoni këtë broshurë, mundësojani të tjerëve të lexojnë të njëjtën. Dhe keni kujdes, fletushka përmban ajete kur'anore, andaj ndalohet hyrja me të në vende të ndotura, gjegjësisht në toalet si dhe në vende të ngjashme.*

Boton:
*Asociacioni*
**Rinia Islame e Kosovës**
Prishtinë




Shtypi shtypshkronja:
**Grafing**
044/500 561
graf_ing@yahoo.com